TITULLI I LIBRIT:
DYZET HADITHE KUDSIJE

AUTOR:
MUL-LA ALI EL-KARIU

PËRKTHEU NGA GJUHA ARABE:
SHABAN TAIRI

RECENZENT:
Assoc. Prof. Dr. Sc. FAREDIN EBIBI

REDAKTOR GJUHËSOR:
RAMIZ NUHISHI

TIRAZHI:
1000copa

KOPERTINA:
MUJASER MAMUTI

SHTYPI:
Shtypshkronja “Alma” – Shkup; A.Makedonski, nr.42 b.
Tel: 070/515-040



Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit

*HYRJE*

Falënderimet dhe lavdërimet e panumërta i takojnë vetëm Krijuesit të Universit, Allahut xhel-le shanuhu i Cili na pajisi me të gjitha të mirat, na krijoi në formën më të bukur, na udhëzoi në fenë e vërtetë dhe e vetmja e pranuar tek Ai, na e shpalli Kuranin udhërrëfyes dhe na e dërgoi Muhamedin sal-lallahu alejhi ve sel-lem si mësues. Përshëndetjet tona të përzemërta, i takojnë vulës së pejgamberisë, mëshirës për botët, Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe mbi familjen e tij të ndershme.

Ideja për përkthimin e këtij libri i cili përmbledh 40 hadithe kudsije, ka filluar para katër viteve kur kam marr që të përpunoj librin tim mbi sqarimin e haditheve kudsije të titulluar: “Sqarime me dobi nga hadithet kudsi”, ndërsa libri i imam Mul-la Ali el-Kariut ka qenë libri i parë të cilin e kam konsultuar mbi temën në fjalë, dhe pasipërfundova me librin tim, vendosa që ta përkthej këtë libër të autorit të njohur mul-la Ali el Kariut, sepse është i lehtë për përdorim, i cili në thelb përmban hadithe të shkurtra dhe të qarta, si dhe është një prej autorëve dhe prej kolosëve të mëdhenj të medh-hebit hanefi.

Në këtë libër fillimisht, ne kemi ofruar një sqarim të përmbledhur se çka është hadithi kudsi, si mund të dallohet teksti i Kuranit prej hadithit Kudsi, cilat janë veprat më të njohura që kanë përmbledhur hadithet kudsije dhe një biografi

të shkurtër të dijetarit të madh dhe autorit të këtij libri, mul-la Ali el-Kariut Allahu e mëshiroftë.

Më pas, pason hyrja e vet autorit dhe radhitja e dyzetë haditheve, ku çdonjëri prej tyre është shënuar me numër rendor.

Vet autori pasi ka shënuar tekstin e hadithit, në fund ka paraqitur edhe burimin e atij hadithi, e në disa raste ka dhënë edhe vlerësime mbi hadithin se a është hadithi i saktë apo i dobët. Kurse në fusnota ne kemi paraqitur burimin e hadithit duke e shënuar edhe kapitullin, temën dhe numrin e hadithit të cilin e ka potencuar autori.

Në fund kam paraqitur edhe një indeks të fjalëve të panjohura apo termeve fetare të cilat janë përdorur në tekst, më pas kam shënuar edhe literaturën e konsultuar.

Unë falënderoj përzemërsisht recenzentin e këtij përkthimi, profesorin tim të hadithit, Prof.Dr. Faredin Ebibin, i cili ndau kohën e tij të shtrenjtë për ta kontrolluar dhe pasuruar këtë përkthim me vërejtjet dhe sugjerimet e tija.

Po ashtu edhe redaktorin gjuhësor të këtij përkthimi, profesorin e gjuhës shqipe në shkollën e mesme në Saraj, Ramiz Nuhishi, i cili me vërejtjet e tij, e pasuroi këtë përkthim në aspektin gjuhësor.

Falënderoj përzemërsisht edhe shokun tim Mujaser Mamuti, i cili çdoherë ndihmon me aftësitë e tija dizajnuese për përpilimin e kopertinave të botimeve që kam realizuar deri tash.

Po ashtu, përzemërsisht falënderoj Abedin Aliun, kryetari i xhamisë Tretë në Saraj dhe pronar i restorantit “Euro Aktiva” i cili mbuloi harxhimet për botimin e këtij libri.

Shpresoj që ky libër të jetë i dobishëm për lexuesit, të jetë një kontribut për shkencën e hadithit në gjuhën shqipe dhe të na bëjë dobi atë Ditë kur nuk na ndihmon as familja e as shoqëria, por vetëm puna e mirë dhe e sinqertë.

Në vijim do të japim disa njohuri të përgjithshme mbi hadithin kudsi, që lexuesi ta ketë parasysh se çfarë kategorie të hadithit trajton ky libër.

## *Çka është HADITH?*
(Nocioni dhe kuptimi)

*Hadith* në aspektin gjuhësor do të thotë diçka *e re, risi, ngjarje,* e shumë kuptime të ngjashme.[1]

Në aspektin terminologjik, hadith do të thotë: *"Çdo gjë që vjen përmes të Dërguarit të Allahut prej fjalëve, veprave, miratimeve të tij, cilësitë fizike apo morale".*[2]

## *Çka do të thotë hadith kudsi?*

Në aspektin gjuhësorë, *kudsi* do të thotë: *e pastër, pastërti*.[3]

Në aspektin terminologjik, hadith kudsi do të thotë: *"Çdo fjalë që i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ia mbështet Allahut xhel-le shanuhu kurse formulimi është nga i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem".*[4]

Hadithi kudsi ndonjëherë quhet edhe *hadith ilahi* apo *hadith rebanij.*[5]

---

[1] Isa Memishi, "Fjalor arabisht-shqip",Logos-A, Shkup, 2014, vëll.1, fq.309;

[2] Amër Abdulmun`im Sulejmi, "Tejsiru Ulumi`l-Hadith", Daru Dija, fq.12; Muhamed Menshavi, "Kamus Mustalahatu`l-hadithu`n-Nebevij", Daru`l-Fadile, Kajro, fq.53;

[3] "El-Mu`xhemu`l-Vesit", botimi i dytë, Kajro, 1973, vëll.2, fq.719;

[4] Muhamed Menshavi, "Kamus Mustalahatu`l-hadithu`n-Nebevij", fq.54;

[5] Abdulmaxhid el-Gauri, "Mausuatil ulumi`l-hadith", Daru Ibni Kethir, Damask-Bejrut, botimi i parë, 2007, vëll.2, fq.34;

## *Veçoritë e hadithit kudsij*

Frymëzimin e këtij lloji të haditheve Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e ka marrë përmes frymëzimit të natyrshëm (ilham) apo në gjumë. Inspirimi ka ardhur drejtpërdrejt nga Zoti, kurse formulimi i fjalëve është bërë nga vet Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem.

Nëpër hadithet kudsije, zakonisht flitet mbi çështje të besimit, udhëzimit, mëshirës, inkurajimit, kërcënimit, tejbotës (amshimit), asketizmit, çështjeve shpirtërore, si dhe tema të ngjashme.

Hadithi kudsi zakonisht fillon me shprehjet: *"Ka thënë Allahu xhel-le shanuhu"*,*"Thotë Allahu xhel-le shanuhu"*,*"Thotë Zoti"* e shprehje të ngjashme. Ndonjëherë nga konteksti i hadithit kuptohet se bëhet fjalë për hadith kudsi edhe nëse hadithi nuk fillon me këto shprehje.

## *Dallimi mes Kur`anit dhe hadithit kudsi*

Duhet të dimë se edhe Kur`ani, edhe hadithi kudsi si dhe hadithi nebevij, e kanë një pikë të përbashkët, që është shpallja hyjnore, sepse Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem çdo herë që ka folur diçka në emër të fesë, e ka bërë përmes shpalljes e nuk ka folur asgjë nga hamendja, siç thotë Zoti xh.sh. në

Kur`an: “**Ai nuk flet nga hamendja, porse çdo gjë është shpallje që i shpallet atij”.**[6]

Dijetarët janë unikë se Kur`ani, hadithi *kudsi* edhe hadithi *nebevi*, e kanë kuptimin nga Allahu xhel-le shanuhu, porse Kur`ani si shprehjen ashtu edhe kuptimin e ka nga Allahu xhel-le shanuhu, kurse sa i përket hadithit *kudsi*, kuptimi i tij është nga Allahu xh.sh., por shprehja apo formulimi i fjalës është nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem.

Vetë fakti se fjalët e Kur`anit quhen *ajet* apo *sure*, kurse fjalët e hadithit kudsi quhen hadith, e jo ajet, kuptojmë se ka dallim rrënjësor në mes tyre.

Kur`ani ndërlidhet drejtpërdrejt me Allahun xhel-le shanuhu prandaj thuhet me rastin e transmetimit: *`ka thënë Allahu`*, kurse hadithi kudsi ndërlidhet me Allahun xh.sh. përmes Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, prandaj thuhet *`ka thënë Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem se Allahu xhel-le shanuhu ka thënë`.*

Kur`ani ka zbritur përmes melekut Xhibril a.s. kurse hadithi kudsi ka ardhur në mënyra të ndryshme, si shpallje, inspirim, ëndërr, etj.

Kur`ani është mrekulli për botën njerëzore dhe xhinëve, mrekulli për të gjitha kohët dhe është i mbrojtur nga ndryshimi, kurse hadithi kudsi nuk është mrekulli,ngjashëm si çdo hadith tjetër i zakonshëm, sepse senedi është ai i cili e përcakton rangun, përkatësisht nivelin e hadithit dhe ka mundësi të devijohet, pasi edhe ekzistojnë hadithe kudsi të dobëta madje edhe të falsifikuara.

---

[6] Nexhëm, 3-4;

Kur`ani është i garantuar nga ana e Zotit xh.sh, kurse hadithi kudsi nuk është i garantuar.

Kur`ani është i mbrojtur nga ndryshimi, kurse hadithi kudsi nuk është i mbrojtur.

Kur`ani nuk ka asnjë gabim apo lëshim, sepse është i mbrojtur nga ana e Zotit xh.sh. nga çdo formë e ndryshimit,sa i përket hadithit kudsi, është e mundur që transmetuesi të ketë bërë ndonjë lëshim gjatë përcjelljes së hadithit, mu për këtë ekzistojnë edhe hadithe kudsije që janë të dobëta për nga transmetimi.

Në Kur`an nuk ka mundësi të ndërfutet (depërton) diçka jashta fjalës së Zotit xh.sh, kurse te hadithet kudsije ka mundësi të ketë ndërfutur ndonjë transmetues diçka prej *israilijateve* (tregime nga popujt e feve qiellore).

I gjithë teksti i Kur`anit është i përcjellur me transmetime të njëpasnjëshme (*mutevatir*), kurse hadithi kudsi nuk është i tillë, pasi prej haditheve kudsije ka edhe që janë përcjellur nga një transmetues (*ahad*) dhe ka të tillë që janë të dobët apo të falsifikuar.

Teksti i Kuranit është mrekulli edhe në aspektin e tekstit, gjithashtu edhe në aspektin e kuptimit, kurse hadithi kudsi nuk e ka tekstin mrekulli, por vetëm kuptimin.

Leximi i Kur`anit konsiderohet adhurim, kurse leximi i haditheve kudsije jo.

Leximi i një shkronje të Kur`anit i ka dhjetë shpërblime, kurse leximi i haditheve kudsije nuk e ka këtë veçori.

Leximi i Kur`anit në namaz është farz, ndërsa nëse lexojmë hadithe kudsije, namazi prishet.

Në Kur`an nuk lejohet transmetimi sipas kuptimit, e as ndryshimi i ndonjë fjale apo shkronje, kurse hadithi kudsi lejohet të transmetohet sipas kuptimit, siç kanë potencuar disa dijetarë.

Kur`ani ndalohet të preket pa abdes apo duke qenë i papastër, për dallim nga *hadithi kudsi* që lejohet prekja dhe leximi i tij pa abdes.

Mohuesi i Kuranit është *kafir* (pabesimtar), kurse mohuesi i hadithit kudsi është *fasik* (mëkatar).

## *Dallimi mes hadithit kudsidhe hadithit nebevi*

Sipas një konstatimi, hadithi kudsi e ka kuptimin prej Zotit xh.sh, kurse tekstin e formulon Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem, ndërsa hadithi nebevi edhe kuptimin edhe tekstin e ka të formuluar prej Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem.

Hadithin kudsi Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e mbështet tek Zoti xh.sh., kurse hadithet tjera i shpreh me fjalët e veta.

Në hadithet kudsije shohim se konteksti aludon në fjalët e Zotit xh.sh., kurse në hadithet nebevije, ndonjëherë përfshihen edhe përshkrimet e sahabëve ndaj veprimeve të Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem.

Hadithet kudsije më shumë flasin mbi çështjen e Zotit, besimit, tejbotës, kurse hadithet e zakonshme përfshijnë edhe dispozita dhe ligje tjera të caktuara.

Hadithet e zakonshme janë me mijëra, kurse hadithet kudsije janë disa qindra.

## *Dijetarët dhe librat që kanë shkruar për hadithet kudsije*

Hadithet kudsije janë të regjistruara nga dijetarët e hadithit që në kohën e koleksionimit të tyre, por janë shkruar bashkë me hadithet tjera, kurse më vonë filluan të përpilojnë koleksione të veçanta në të cilat do të përfshihen vetëm hadithet kudsije. Prej autorëve më të njohur që kanë tubuar dhe përmbledhur këtë lloj hadithi në libër të veçantë mund të përmendim:

Zahir b. Tahir en-Nisaburi (vd.533 h) i cili ka shkruar librin *"El-ehadithu`l-Ilahijat"* ku ka përmbledhur 449 hadithe kudsije.

Abdulganij b. Abdulvahid el-Makdisiu (vd.600 h) i cili ka shkruar librin *"El-Erbeine min kelami rabbil alemine"*.

Hafidh Ali b. Mufadal el-Humi el-Maliki (vd.611 h) përmblodhi në librin e tij 40 hadithe kudsije.

Muhjidin el-Arabiu (vd.638 h) ka shkruar librin *"Mishkatu`l-Envar fima reva anilahi subhanehu minel ehbar"*, ku tuboi njëqind hadithe.

Ebu Kasim Belban el-Makdisiu (vd.684 h) në librin *“El-Mekasidu`s-Sunije fi ehadithi`l-ilahije”*, ka përmbledhur 100 hadithe kudsije.

Hafidh Salahudin ebu Seid Kejkeldi el-Alaiu (vd.761 h) ka shkruar po ashtu mbi katërdhjetë hadithe kudsije duke shkruar edhe verifikimin e tyre.

Abdurahman b. Dibi esh-Shejbani (vd.944 h) i cili shkroi librin *“El-Ehadithu`l-Kudsijeti”*, ku ka përmbledhur 80 hadithe.

Mul-la Ali el-Kariu el-hanefi (vd.1016) në librin e tij *“Ehadith el-Kudsije el-erbainije”*ka përmbledhur 40 hadithe.

Abdureuf Munaviu (1035 h.) shkroi *librin “El-Itihafat es-sunije bil ehadithi`l-kudsije”*, ku përmblodhi mbi 272 hadithe.

Abdulgani Nabulsi (vd.1143 h.) shkroi librin *“El-Ehadithu`l-Kudsije”*.

Muhamed b. Mahmud b. Salih et-Terbezuni el-Hanefi (vd.1200 h), në librin e tij *“El-Itihafat es-sunije fi ehadithi`l-kudsije”*, përmblodhi 864 hadithe kudsije.

Hasen b. Ali el-Kanuxhi (vd.1253 h) shkroi librin *“Hadhiretu`t-Takdisi ve dhuhejretu`t-te`nisi”*.

Po ashtu kemi edhe prej autorëve bashkëkohorë të cilët kanë tubuar hadithet kudsije në vepra të veçanta, e prej tyre mund të përmendim:

Xhemal Muhamed Ali Shukejri në librin e tij *“El-Ehadithu`l-Kudsije”* ka regjistruar 400 hadithe kudsije.

Mustafa b. Adevi, në *“Sahih Musned minel ehadithi`l-kudsije”* rradhit 185 hadithe kudsije që janë Sahih.

Muteveli esh-Sha`ravi ka shkruar librin *“Ehadithu`l-Kudsije”* të përmbledhur në dy vëllime me 50 hadithe.

Umer Ali Abdullahu, në librin e tij *“El-Ehadithul Kudsije, xheman ve dirasan”*, të cilën e ka përgatitur në dy vëllime, ku ka përmbledhur në të 482 hadithe.

Abduselam b Muhamed b Alushi në *“Kitab Xhamiu fi ehadithi`l-Kudsije”* ka përmbledhur 772 hadithe kudsije.

Isamudin Sababetiju në *“Xhamiu`l-Ehadithi`l-kudsije”* të cilën e ka përmbledhur në tre vëllime, ka regjistruar në to 1150 hadithe kudsije, ku ka përmbledhur të gjitha transmetimet, qofshin ato të dobta, të falsifikuara apo të vërteta etj.

## *JETA DHE VEPRIMTARIA E MUL-LA ALI EL-KARIUT*

Ai është dijetari i madh, Ebu Hasen, Nurudin Ali b. Sultan el-Kari el-Hereviu, prej dijetarëve të mëdhenj hanefij-maturidij, i njohur si Mul-la Ali e-Kariu.

Nocioni *“Mulla”* është shprehje persiane, që ka depërtuar prej gjuhës arabe nga fjala *“Meula”*, që ka kuptimin e *“dijetarit të madh”.*

Kurse me epitetin “Kariu” (lexuesi) u bë i njohur në Afganistan, dhe nga shkaku se lexonte Kur`anin vazhdimisht duke qenë si imam i xhamisë, u bë i njohur për leximin e tij saqë njerëzit ia dhanë këtë epitet. Disa thonë se këtë epitet e ka marrë në Meke shkaku i diturisë së thellë në shkencat e Kuranit, mbi leximin dhe kiraetet, si dhe për mënyrën e bukur të këndimit të Kuranit.

Qe lindur në Heratë të Afganistanit të sotëm, diku kah viti 930, ku i mori edhe mësimet e para. Më pas, ai fillon kërkimin e diturisë dhe udhëton për në Meke diku në mes viteve 952-973 h, ku do të kalojë pjesën tjetër të jetës.

Ai arriti një shkallë të lartë në memorizimin e Kuranit, në hadith, në fikh, tefsir, akide dhe shkenca të ndryshme.

Mësimet i ka marrë nga Ebu Hasan el-Bikriu (vd.952 h/1545 m), Ibni Haxher el-Hejtemiu (vd.973 h/1565 m), shejh Muhamed el-Hatab er-Raini el-Maliki (vd.954 h/1547 m), Ibni Arak el-Kenani (vd.963 h/1555 m), Ali Mutekil el-Hindi (975 h/1567 m), Abdullah es-Sindij el-Hanefi (vd.984 h/1576 m) dhe shumë të tjerë. Vazhdimisht ka qenë në shoqërimin e dijetarëve dhe pranë librave.

Kurse prej nxënësve të tij më të njohur janë: Abdulkadër Taberi (vd.1033 h/1623 m), Abdulkadër Murshidi el-Hanefi (vd.1037 h/1627 m), e shumë të tjerë.

Thuhet se Mul-la Ali el-Kariu ka pasur aftësi të larta kaligrafike dhe për çdo vit shkruante nga dy Mus`hafe me dorën e tij duke e zbukuruar edhe me komente apo lexime tjera, të cilët i shiste dhe me fitimin e njërit mus`haf mbante familjen në aspektin ekonomik përgjatë një viti dhe me fitimin e mus`hafit tjetër, shpërndante sadaka dhe ndihmonte nevojtarët.

Ka qenë shumë i devotshëm, bënte jetë asketike dhe qëndronte larg pushtetarëve. Ishte i dhënë pas adhurimit dhe kalonte jetën me modesti.

Ai filloi të shkruajë libra dhe shkrime që nga viti 1003 h. Shkroi mbi 190 vepra, prej të cilave më të njohura janë:

*“Envaru`l-Kuran ve esraru`l-Furkan”* që është një komentim i Kuranit, në tri vëllime;

*“Sherhu`sh-Shifa”* të Kadi Ijadit në dy vëllime;

Një koment të *“Shemailu`t-Tirmidhi”;*

*“Ajnu`l-ilm ve zejnu`l-hilm”* që është koment i veprës “Ihja” të imam Gazaliut;

*“Du`ul-Mealisherh bed`ul-Emali”,*e cila është ekspozitë e *“Kaside bedu`l-emali”.*

*“Mirkatu`l-Mefatih sherh Mishkatu`l-Mesabih”,*

*“El-Ethmaru`l-xhenije fi esmail-hanefije”*

*“El-ehadithu`l-Kudsije vel kelimatu`l-insije”*

*“Siretu esh-shejh Abdulkadër el-Xhejlani”,*

*“Sherh erbeine en-Nevevije”*

*“El-Erbeune hadithen fi fadaili`l-Kuran”*

*“El-Erbeune hadithen fi fadaili`n-Nikah”*

*“El-Erbeune hadithen min xhevami`il-Kelimi”*

*“El-Ez`haru`l-Menthureh fi hadithi`l-mesh`hure”*

*“El-Israru`l-Merfua fi`l-ahbari`l-Meudua”*

*“Tahrixh ehadithu`n-Nesefi”*

*“Tedhkiretu`l-Meuduat”*

*“El-edeb fi Rexheb”*

*“Et-Teuhid”*

*“El-Ed`ijetu ve`l-Edhkar”*

*“Hizbu`l-A`dham”*

*“Usulu`l-Fikh”*

Gjithashtu ka bërë edhe shpjegimin e veprës së imam Ebu Hanifes *“Fikhu`l-Ekber”* në veprën *“Minahu`r-Raudu`l-ez`her fi sherhi`l-fikhu`l-ekber”*.

Disa dijetarë pasi kanë hulumtuar veprimtarinë e tij shkencore kanë konstatuar se: Për teuhidin ka shkruar 17 libra, në usuli fikh një libër, në fikh 20 libra, për haxhin 11 libra, një libër për

trashëgiminë, 6 libra në komentim të Kuranit, 5 libra për kiraetin, 6 libra për Sire dhe Shemail, 3 libra për duatë dhe dhikrin, 5 libra mbi biografitë e dijetarëve, 3 libra për gjuhën, 6 libra për gramatikën, 21 libra për këshilla dhe tema të ndryshme.

Vdiq në muajin Sheval të vitit 1014 hixhri (1605 m.) në Meke dhe është varrosur në Meala. Kur kuptuan dijetarët e Egjiptit për vdekjen e tij, në Universitetin "El-Ez`her" i falën namazin e xhenazes në mungesë.[1]

*Përkthyesi*

[1] Për biografinë e Mul-la Ali el-Kariut shih: Mulla Ali el-Kariu, "Minahu`r-Raudu`l-ez`her fi sherhi`l-fikhu`l-ekber", Darul Beshairu`l-Islamije, Bejrut, botimi i parë, 1998, fq.15-19; Mul-la Ali el-Kariu, "El-Ethmaru`l-xhenije fi esmail-hanefije", botimi i parë, Irak, 2009, fq.17-63; Mul-la Ali el-Kariu, "Envaru`l-Kuran ve esraru`l-Furkan", tahkik dr. Naxhi Suvejd, Darul Kutubil-Ilmije, Bejrut, 1971, fq.5-7; Mul-la Ali el-Kariu, "Sherhu`sh-Shifa li Kadi Ijad", Darul Kutubil-Ilmije, Bejrut, botimi i parë, 2001, fq.8; Mul-la Ali el-Kariu, "Mirkatu`l-Mefatih", Darul Kutubil-Ilmije, Bejrut,botimi i parë, 2001, fq.16-30; Mul-la Ali el-Kariu, "Ehadithul Kudsijeti`l-erbeinijeti", tahkik ve tahrixh Ebu Is`hak el-Huvejni, mektebetu`s-sahabe, Xhide, fq.8-9; El-Meki, "Reudatul Behijjetu fi sherhi`l- ehadithul Kudsijeti`l- erbeinijeti", Darul Beshairul-Islamije, Bejrut, botimi i parë, 2003, fq.15-20; Zahid Keutheriu, "Fikh ehlul Irak ve hadithuhum", mektebetul ez`herijete, li turath, tahkik Abdulfetah ebu Gude, fq.74, nr.93;

*BISMILAHI`R-RAHMANI`R-RAHIM*
*NË EMËR TË ALLAHUT TË GJITHËMËSHIRSHMIT MËSHIRUESIT*

Falënderimet i takojnë Allahut të Lartësuarit të Gjithëfuqishëm, kurse salavatet dhe selamet e plota dhe të përsosura i takojnë zotërisë së bijëve të Adnanit, familjes dhe shokëve të tij, të cilët e bartën diturinë dhe sjelljen e tij, si dhe mbi tabiinët dhe ata që i pasuan ata deri në Ditën e Gjykimit.

Më pas, më ka ardhur mua si inspirim, mysafirit dhe të nevojshmit për Mëshirën e Zotit xh.sh., Ali b. Sultan Muhamed el-Kari, që të tuboj katërdhjetë hadithe kudsije, hadithe të cilat përcillen nga transmetues të dijshëm dhe të besueshëm, nga i Dërguari i Allahut mbi të qofshin salavatet më të lavdishme dhe përshëndetjet më të plota nga Allahu i Lartësuar, ndonjëherë me ndërmjetësimin e Xhibrilit alejhi selam, e ndonjëherë përmes shpalljes, inspirimit dhe ëndrrave të cilat i kanë depërtuar atij në zemër, dhe më pas ai i ka formuluar me fjalët e tij siç ka dëshiruar, por kjo (shpallje) është ndryshe nga Kurani i madhërishëm dhe Furkani i lavdishëm, sepse zbritja e

tij nuk ka qenë përmes ndonjë mënyre tjetër përpos se me ndërmjetësimin e Shpirtit të Besueshëm (Xhibrilit), por ka qenë i kufizuar në fjalë të cilat kanë zbritur prej Leuhi Mahfudhi, kurse teksti i saj qe përcjell në mënyrë të plotëbesueshme gjeneratë pas gjenerate dhe në çdo kohë në mënyrë të prerë, ku prej saj dalin shumë degëzime të cilat i kanë trajtuar dijetarët, prej tyre është i njohur diskutimi se a lejohet falja e namazit me leximin e haditheve kudsije, po ashtu është edhe prekja e saj për njeriun e papastër dhe gruan në menstruacione apo lehoni, tjetra është edhe dalja prej fesë e atij që i kundërshton ato, si dhe është çështja e mrekullisë. Unë shpresoj që këto të jenë për këtë botë nën hijen e mësimit (të hadithit që thotë) se kush ia mëson umetit tim katërdhjetë hadithe mbi sunetin, kurse në botën tjetër shpresoj shpërblimin dhe ndërmjetësimin në Ditën e Gjykimit.

## *HADITHI I PARË (1)*

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ قَالَ: فإِنِّ سَمِعْتُ رَسُولَ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَقُولُ: " قَالَ اللهُ تَعَالَى: قَسَمْتُ الصَّلَاةَ بَيْنِي وَبَيْنَ عَبْدِي نِصْفَيْنِ، وَلِعَبْدِي مَا سَأَلَ، فَإِذَا قَالَ الْعَبْدُ: {الْحَمْدُ لِلَّهِ رَبِّ الْعَالَمِينَ} [الفاتحة: 2] ، قَالَ اللهُ تَعَالَى: حَمِدَنِي عَبْدِي، وَإِذَا قَالَ: {الرَّحْمَنِ الرَّحِيمِ} [الفاتحة: 1] ، قَالَ اللهُ تَعَالَى: أَثْنَى عَلَيَّ عَبْدِي، وَإِذَا قَالَ: {مَالِكِ يَوْمِ الدِّينِ} ، قَالَ: مَجَّدَنِي عَبْدِي – وَقَالَ مَرَّةً فَوَّضَ إِلَيَّ عَبْدِي – فَإِذَا قَالَ: {إِيَّاكَ نَعْبُدُ وَإِيَّاكَ نَسْتَعِينُ} [الفاتحة: 5] قَالَ: هَذَا بَيْنِي وَبَيْنَ عَبْدِي، وَلِعَبْدِي مَا سَأَلَ، فَإِذَا قَالَ: {اهْدِنَا الصِّرَاطَ الْمُسْتَقِيمَ صِرَاطَ الَّذِينَ أَنْعَمْتَ عَلَيْهِمْ غَيْرِ الْمَغْضُوبِ عَلَيْهِمْ وَلَا الضَّالِّينَ} [الفاتحة: 7] قَالَ: هَذَا لِعَبْدِي وَلِعَبْدِي مَا سَأَلَ "

Ebu Hurejre radijallahu anhu ka transmetuar nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili ka thënë: "*Ka thënë Allahu xhele she`nuhu:* ***"Namazin e kam ndarë më dysh në mes Meje***

***dhe robit Tim dhe robit Tim i takon ajo që kërkon. Kur robi të thotë:* "El Hamdu lil-lahi rabbil alemin" (Falënderimi absolut i takon Allahut Zotit të botëve)" *Zoti thotë: "Robi Im më ka falënderuar". Kur thotë:* "Er-Rahmani`r-Rahim" (I gjithëmëshirshmi, Mëshiruesi), *Zoti thotë: "Robi im më ka lartësuar". Kur thotë:* "Maliki jeumi`d-din" (Sunduesit të Ditës së Gjykimit), *Zoti thotë: "Robi Im më ka lavdëruar". Kur thotë:* "Ijjake nea`budu ve ijjake nestein" (Ty të adhurojmë dhe vetëm te Ti mbështetemi), *thotë (Zoti): "Kjo është në mes Meje dhe robit Tim, kurse robit Tim i takon ajo që kërkon". Kur thotë (njeriu):* "Ihdine`s-Siratal mustekim, Siratal-ledhine en`amte alejhim gajri`l-magdubi alejhim ve le`d-dalin" (Na udhëzo në rrugën e drejtë. Në rrugën e atyre të cilët i ke bekuar, e jo të atyre ndaj të cilëve je i hidhëruar dhe që kanë humbur), *thotë (Zoti): "Kjo i takon robit Tim dhe atij i takon ajo që kërkon".***

Shënojnë Ahmedi dhe autorët e gjashtë kolekcioneve, përpos Buhariut.[7]

[7] Ahmedi, "Musned", 12/239, nr.7291; Muslimi, "Sahih", kitab Salat, bab 11, nr.395; Tirmidhiu, "Sunen", kitab Tefsiri`l-Kur`an, bab 1, nr.2962; Ebu Davudi, "Sunen", kitab Salat, bab 137, nr.821; Nesaiu, "Sunen", kitab Salat, bab 23, nr.910; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Edeb, bab thevabul Kuran, nr.3784;

## *HADITHI I DYTË (2)*

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: " قَالَ اللَّهُ: كَذَّبَنِي ابْنُ آدَمَ وَلَمْ يَكُنْ لَهُ ذَلِكَ، وَشَتَمَنِي وَلَمْ يَكُنْ لَهُ ذَلِكَ، فَأَمَّا تَكْذِيبُهُ إِيَّايَ فَقَوْلُهُ: لَنْ يُعِيدَنِي، كَمَا بَدَأَنِي، وَلَيْسَ أَوَّلُ الخَلْقِ بِأَهْوَنَ عَلَيَّ مِنْ إِعَادَتِهِ، وَأَمَّا شَتْمُهُ إِيَّايَ فَقَوْلُهُ: اتَّخَذَ اللَّهُ وَلَدًا وَأَنَا الأَحَدُ الصَّمَدُ، لَمْ أَلِدْ وَلَمْ أُولَدْ، وَلَمْ يَكُنْ لِي كُفْئًا أَحَدٌ "

Ebu Hurejre radiaAllahu anhu ka transmetuar se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"All-llahu i Lartësuar ka thënë:* ***"Biri i Ademit më mohoi dhe nuk kishte të drejtë t`a bëjë këtë gjë. Dhe ai më përshkroi mangësi duke mos pasur të drejtë ta bëjë këtë gjë. Më mohoi kur tha: "All-llahu nuk do të më krijojë ashtu siç më krijoi herën e parë (dmth nuk do të më ringjallë pas vdekjes)", ndërsa krijimi fillestar i tij nuk është më i lehtë se ringjallja e tij". Më përshkroi mangësi kur tha: `All-llahu ka djalë`, kurse Unë jam Një, Strehim i Përherëshëm, nuk kam lindur (dikë), e as që Jam i lindur (nga dikush) dhe askush me Mua nuk është i barabartë!"***

Shënon Buhariu.[8]

---

[8] Buhariu, "Sahih", kitab Tefsir, bab sure Kul hu vallahu ehad (112), nr.4974;

## *HADITHI I TRETË (3)*

**عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ اللَّهُ عَزَّ وَجَلَّ: " يُؤْذِينِي ابْنُ آدَمَ يَسُبُّ الدَّهْرَ وَأَنَا الدَّهْرُ، بِيَدِي الأَمْرُ أُقَلِّبُ اللَّيْلَ وَالنَّهَارَ"**

Ebu Hurejre radiaAllahu anhu ka transmetuar se i Dërguari i All-llahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*All-llahu i Lartësuar ka thënë:* ***"Biri i Ademit më fyen, e shan kohën, e në fakt Unë jam koha, në Dorën Time është çështja, e ndërroj natën dhe ditën".***

Mutefekun Alejhi, e shënojnë Buhariu dhe Ahmedi.[9]

[9] Buhariu, "Sahih", kitab Tefsir, bab tesfir sure Xhathije, nr.4826, në kitab Edeb, bab 101, nr.6181 dhe në kitab Teuhid, bab 35, nr.7491; Muslimi, "Sahih", kitab el-Elfadhu mine`l edebi ve gajriha, bab 1, nr.2246; Ahmedi, "Musned", 13/368, nr.7988;

## *HADITHI I KATËRT (4)*

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: " إِنَّ اللهَ عَزَّ وَجَلَّ يَقُولُ يَوْمَ الْقِيَامَةِ: يَا ابْنَ آدَمَ مَرِضْتُ فَلَمْ تَعُدْنِي، قَالَ: يَا رَبِّ كَيْفَ أَعُودُكَ؟ وَأَنْتَ رَبُّ الْعَالَمِينَ، قَالَ: أَمَا عَلِمْتَ أَنَّ عَبْدِي فُلَانًا مَرِضَ فَلَمْ تَعُدْهُ، أَمَا عَلِمْتَ أَنَّكَ لَوْ عُدْتَهُ لَوَجَدْتَنِي عِنْدَهُ؟ يَا ابْنَ آدَمَ اسْتَطْعَمْتُكَ فَلَمْ تُطْعِمْنِي، قَالَ: يَا رَبِّ وَكَيْفَ أُطْعِمُكَ؟ وَأَنْتَ رَبُّ الْعَالَمِينَ، قَالَ: أَمَا عَلِمْتَ أَنَّهُ اسْتَطْعَمَكَ عَبْدِي فُلَانٌ، فَلَمْ تُطْعِمْهُ؟ أَمَا عَلِمْتَ أَنَّكَ لَوْ أَطْعَمْتَهُ لَوَجَدْتَ ذَلِكَ عِنْدِي، يَا ابْنَ آدَمَ اسْتَسْقَيْتُكَ، فَلَمْ تَسْقِنِي، قَالَ: يَا رَبِّ كَيْفَ أَسْقِيكَ؟ وَأَنْتَ رَبُّ الْعَالَمِينَ، قَالَ: اسْتَسْقَاكَ عَبْدِي فُلَانٌ فَلَمْ تَسْقِهِ، أَمَا إِنَّكَ لَوْ سَقَيْتَهُ وَجَدْتَ ذَلِكَ عِنْدِي "

Ebu Hurejre radiaAllahu anhu ka transmetuar se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: “*Me të vërtetë Allahu xhel-le shanuhu do të thotë në Ditën e Kijametit:* ***“O biri i Ademit, isha i sëmurë e nuk më vizitove?****” Thotë (njeriu): “O Zot, si të vizitoj ty, kurse ti je Zoti i botëve?” Thotë:* ***“A nuk e dije që filan robi Im ishte i sëmurë e nuk e vizitove, e sikur t`a dije se sikur t`a vizitoje atë, do të më gjeje Mua tek ai?!” “O biri i Ademit, të kërkova të më japësh ushqim, e ti nuk më ushqeve”.*** *Thotë (njeriu): “O Zot, si të ushqej Ty, kur Ti je Zoti i botëve?”. Thotë:* ***“A nuk e dije që, filan robi Im të kërkoj ushqim, e ti nuk e ushqeve, e sikur t`a dije, që nëse do e ushqeje, do ta gjeje atë tek Unë?!” O biri i Ademit, isha i etur, e ti nuk më hoqe etjen?”*** *Thotë (njeriu): “O Zot, si të të jap Ty ujë, kur Ti je Zoti i botëve?” Thotë:* ***“Filan robi Im të kërkoj ujë, e ti nuk i ke dhënë, e sikur t`a dije, se sikur t`i jepje ujë atij, do t`a gjeje atë tek Unë!”.***

Shënon Muslimi.[10]

[10] Muslimi, “Sahih”, kitab Birr ve silet, bab 13, nr.2569;

## *HADITHI I PESTË (5)*

**عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَقُولُ: " إِنَّ اللهَ قَالَ: إِذَا ابْتُلِيَ عَبْدِي بِحَبِيبَتَيْهِ، ثُمَّ صَبَرَ عَوَّضْتُهُ مِنْهُمَا الْجَنَّةَ " يُرِيدُ عَيْنَيْهِ"**

Enesi radiaAllahu anhu ka transmetuar se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Thotë Allahu xhel-le shanuhu:* ***"Kur t`a sprovoj robin Tim me dy të dashurët e tij (sytë) dhe ai bën durim ndaj kësaj, këtë do t`ia shpaguaj me Xhenet" (ka për qëllim sytë).***

Shënojnë Ahmedi dhe Buhariu.[11]

---

[11] Ahmedi, "Musned", 19/449, nr.12.468; Buhariu, "Sahih", kitab Merda, bab 7, nr.5653;

## *HADITHI I GJASHTË (6)*

عَنْ شَدَّادَ بْنَ أَوْسٍ قَالَ: إِنِّي سَمِعْتُ رَسُولَ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَقُولُ: " إِنَّ اللهَ عَزَّ وَجَلَّ يَقُولُ: إِنِّي إِذَا ابْتَلَيْتُ عَبْدًا مِنْ عِبَادِي مُؤْمِنًا، فَحَمِدَنِي عَلَى مَا ابْتَلَيْتُهُ، فَإِنَّهُ يَقُومُ مِنْ مَضْجَعِهِ ذَلِكَ كَيَوْمِ وَلَدَتْهُ أُمُّهُ مِنَ الْخَطَايَا، وَيَقُولُ الرَّبُّ عَزَّ وَجَلَّ: أَنَا قَيَّدْتُ عَبْدِي، وَابْتَلَيْتُهُ، فَأَجْرُوا لَهُ كَمَا كُنْتُمْ تُجْرُونَ لَهُ وَهُوَ صَحِيحٌ "

Shedad b. Eusi radiaAllahu anhu ka transmetuar se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Me të vërtetë, Allahu xhel-le shanuhu thotë:* ***"Unë kur e sprovoj një rob besimtar prej robërve të Mi, e ai më falënderon për sprovën të cilën ia kam dhënë, ai do të ngrihet nga shtrati i tij pa mëkate sikur ditën kur ka lindur prej nënës së tij"*** *dhe u thotë Zoti xhel-le shanuhu melekëve që regjistrojnë veprat e tij:* ***"Unë e kam lidhur (penguar) robin Tim kur e kam sprovuar, kurse tash do t`ia jap shpërblimin ngjashëm siç e ka pasur kur ka qenë i shëndoshë".***

Shënon Ahmedi.[12]

[12] Ahmedi, "Musned", 28/343-344, nr.17.118;

## *HADITHI I SHTATË (7)*

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، عَنْ رَسُولِ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: "أَبْشِرْ، إِنَّ اللهَ عَزَّ وَجَلَّ يَقُولُ: نَارِي أُسَلِّطُهَا عَلَى عَبْدِي الْمُؤْمِنِ فِي الدُّنْيَا، لِتَكُونَ حَظَّهُ مِنَ النَّارِ فِي الْآخِرَةِ "

Ebu Hurejre radiaAllahu anhu ka transmetuar se (Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e vizitoi një njeri që ankohej nga temperatura e lartë), e ai i tha: “*Përgëzohu, sepse Allahu i Lartmadhëruar thotë*: ***“Temperatura e lartë është zjarri Im, e bëj që robit Tim besimtar t`i bie në këtë botë, që për të, të jetë shpëtim në Ahiret nga zjarri i Xhehenemit”.***

Shënojnë Ahmedi, Ibni Maxheh dhe Bejhekiu në “Shu`abu`l-Iman”.[13]

---

[13] Ahmedi, “Musned”, 15/422, nr.9676; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab Tib, bab 18, nr.3470; Bejhekiu në “Shu`abu`l-Iman”, 12/271, nr.9384;

## *HADITHI I TETË (8)*

**عَنْ أَنَسٍ أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: "إِنَّ الرَّبَّ سُبْحَانَهُ وَتَعَالَى يَقُولُ: وَعِزَّتِي وَجَلَالِي لَا أُخْرِجُ أَحَدًا مِنَ الدُّنْيَا أُرِيد أَغْفِرَ لَهُ حَتَّى أَسْتَوْفِيَ كُلَّ خَطِيئَةٍ فِي عُنُقِهِ بِسَقَمٍ فِي بَدَنِهِ وَإِقْتَارٍ فِي رِزْقِهِ ". رَوَاهُ رزين**

Enesi radiaAllahu anhu ka transmetuar se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Me të vërtetë Zoti i madhërishëm ka thënë:* ***“Pasha Fuqinë dhe Madhërinë Time, nuk do të del askush prej kësaj bote, i cili dëshiron që Unë t`a fal atë, derisa nuk ia ngarkoj të gjitha mëkatet në qafë, sëmundjet në trupin e tij dhe ia kufizoj (pakësoj) rizkun”.***

Shënon Rezini.[14]

[14] Transmeton Rezini

## *HADITHI I NËNTË (9)*

عَنْوَاثِلَةَ بْنَ الْأَسْقَعِ، يَقُولُ:إِنِّي سَمِعْتُ رَسُولَ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَقُولُ عَنِ اللهِ عَزَّ وَجَلَّ: " أَنَا عِنْدَ ظَنِّ عَبْدِي بِي، فَلْيَظُنَّ بِي مَا شَاءَ "

Vathile b. Eska` radiaAllahu anhu ka transmetuar se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Allahu xhel-le shanuhu thotë:* ***"Unë jam në të menduarit (imagjinuarit) e robit Tim ashtu siç më mendon Mua, prandaj le të mendojë për Mua si të dojë".***

Shënojnë Taberani dhe Hakimi me sened Sahih.[15]

[15] Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 22/87, nr.209; Hakimi, "El-Mustedrek", 4/268, nr.7603 dhe thotë se "zinxhiri është Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar", kurse me të pajtohet edhe Dhehebiu duke thënë se është sipas kushteve të imam Muslimit;

## *HADITHI I DHJETË (10)*

**عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: قَالَ اللَّهُ «أَعْدَدْتُ لِعِبَادِي الصَّالِحِينَ مَا لاَ عَيْنٌ رَأَتْ، وَلاَ أُذُنٌ سَمِعَتْ، وَلاَ خَطَرَ عَلَى قَلْبِ بَشَرٍ، فَاقْرَءُوا إِنْ شِئْتُمْ فَلاَ تَعْلَمُ نَفْسٌ مَا أُخْفِيَ لَهُمْ مِنْ قُرَّةِ أَعْيُنٍ»**

Ebu Hurejre radiaAllahu anhu ka transmetuar se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Ka thënë Allahu xhel-le shanuhu:* ***"Kam përgatitur për robërit e Mi të mirë atë që syri nuk e ka parë, veshi nuk e ka dëgjuar dhe as që mund t`a paramendojë zemra e njeriut".*** Për këtë çështje mundeni të lexoni (edhe në Kur'an): **"Askush nuk e di se ç'kënaqësi u është pregaditur për atë që kanë punuar!"**

Shënojnë Ahmedi, Buhariu, Muslimi, Tirmidhiu dhe Ibni Maxheh.[16]

[16] Ahmedi, "Musned", 15/407, nr.9649; Buhariu, "Sahih", kitab Bedeu`l-Halk, bab 8, nr.3244; Muslimi, "Sahih", kitab Xheneti ve sifeti ne`imiha ve ehliha, bab 1, nr.2824; Tirmidhiu, "Sunen", kitab Tefsir, bab min sureti`s-Sexhde, nr.3208 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Zuhd, bab 39, nr.4328;

## *HADITHI I NJËMBËDHJETË (11)*

**عَنْ أَبِي هِنْدٍ الدَّارِيِّ قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، يَقُولُ: قَالَ اللهُ تَبَارَكَ وَتَعَالَى: «مَنْ لَمْ يَرْضَ بِقَضَائِي وَيَصْبِرْ عَلَى بَلَائِي فَلْيَلْتَمِسْ رَبًّا سِوَايَ»**

Ebu Hind ed-Dari ka transmetuar duke thënë: "E kam dëgjuar nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili ka thënë: "*Allahu xhel-le shanuhu ka thënë:* ***"Kush nuk është i kënaqur me Kadanë dhe Kaderin Tim, si dhe nuk duron sprovat e Mia (që ia dërgoj) le të gjejë një zot tjetër përveç Meje".***

ShënonTaberani me sened të dobët.[17]

[17] Taberani në "Mu`xhemu`l-Kebir", 22/320, nr.807 por Mulla Ali el-Kariu thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët;

## *HADITHI I DYMBËDHJETË (12)*

عَنْ أَبَا هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، يَقُولُ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: " قَالَ اللَّهُ: كُلُّ عَمَلِ ابْنِ آدَمَ لَهُ، إِلَّا الصِّيَامَ، فَإِنَّهُ لِي وَأَنَا أَجْزِي بِهِ".

Ebu Hurejre radiaAllahu anhu ka transmetuar se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"All-llahu xhel-le shanuhu ka thënë:* ***"Çdo punë e birit të Ademit është për të, përpos agjërimit, ai është Imi dhe Unë jam ai që jep shpërblimin për të".***

Shënojnë Buhariu dhe Muslimi.[18]

[18] Buhariu, "Sahih", kitab Saum, bab hel jekulu inni saimun idha shutime, nr.1904; Muslimi, "Sahih", kitab Sijam, bab 30, nr.1151;

## *HADITHI I TREMBËDHJETË (13)*

**عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، عَنْ رَسُولِ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: " قَالَ اللهُ عَزَّ وَجَلَّ: إِذَا هَمَّ عَبْدِي بِحَسَنَةٍ وَلَمْ يَعْمَلْهَا، كَتَبْتُهَا لَهُ حَسَنَةً، فَإِنْ عَمِلَهَا كَتَبْتُهَا عَشْرَ حَسَنَاتٍ إِلَى سَبْعِ مِائَةِ ضِعْفٍ، وَإِذَا هَمَّ بِسَيِّئَةٍ وَلَمْ يَعْمَلْهَا، لَمْ أَكْتُبْهَا عَلَيْهِ، فَإِنْ عَمِلَهَا كَتَبْتُهَا سَيِّئَةً وَاحِدَةً "**

Ebu Hurejre radiaAllahu anhu ka transmetuar se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu xhel-le shanuhu ka thënë:* ***"Nëse robi Im synon t`a veprojë një punë të mirë, por nuk e vepron, do t`ia shkruaj atij një të mirë, e nëse e vepron, do t`ia shkruaj dhjetë të mira deri në shtatëqind, e nëse synon t`a veprojë një të keqe dhe nuk e vepron, nuk ia shkruaj atij, e nëse e vepron, ia shkruaj atij një të keqe".***

Shënojnë Buhariu, Muslimi dhe Tirmidhiu.[19]

---

[19] Buhariu, "Sahih", kitab Teuhid, bab kauli lahi teala, juridune ej jubedilu kelamallahi, nr.7501; Muslimi, "Sahih", kitab Iman, bab 59, nr.128-130; Tirmidhiu, "Sunen", kitab Tefsiru`l-Kur`an, bab min sureti`l-En`am, nr.3084 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih;

## *HADITHI I KATËRMBËDHJETË (14)*

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ: أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: " قَالَ اللَّهُ: إِذَا أَحَبَّ عَبْدِي لِقَائِي أَحْبَبْتُ لِقَاءَهُ، وَإِذَا كَرِهَ لِقَائِي كَرِهْتُ لِقَاءَهُ "

Ebu Hurejre radiaAllahu anhu ka transmetuar se Pejgamberi sallallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: “*Allahu xhel-le shanuhu ka thënë:* ***“Kur robi Im e dëshiron takimin me Mua, edhe Unë e dëshiroj takimin me të, e nëse ai e urren takimin me Mua, edhe Unë e urrej takimin me të”.***

Shënojnë Maliku, Buhariu dhe Nesaiu.[20]

[20] Maliku, “Muvetta”, kitab Xhenaiz, bab xhamiul xhenaizi, nr.644; Buhariu, “Sahih”, kitab Teuhid, bab 35, nr.7504; Nesaiu, “Sunen”, kitab Xhenaiz, bab fimen ehabbe likallahi, nr.1834;

## *HADITHI I PESËMBËDHJETË (15)*

**عَنْ أَبِي ذَرٍّ، عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، فِيمَا رَوَى عَنِ اللهِ تَبَارَكَ وَتَعَالَى أَنَّهُ قَالَ: «يَا عِبَادِي إِنِّي حَرَّمْتُ الظُّلْمَ عَلَى نَفْسِي، وَجَعَلْتُهُ بَيْنَكُمْ مُحَرَّمًا، فَلَا تَظَالَمُوا، يَا عِبَادِي كُلُّكُمْ ضَالٌّ إِلَّا مَنْ هَدَيْتُهُ، فَاسْتَهْدُونِي أَهْدِكُمْ، يَا عِبَادِي كُلُّكُمْ جَائِعٌ، إِلَّا مَنْ أَطْعَمْتُهُ، فَاسْتَطْعِمُونِي أُطْعِمْكُمْ، يَا عِبَادِي كُلُّكُمْ عَارٍ، إِلَّا مَنْ كَسَوْتُهُ، فَاسْتَكْسُونِي أَكْسُكُمْ، يَا عِبَادِي إِنَّكُمْ تُخْطِئُونَ بِاللَّيْلِ وَالنَّهَارِ، وَأَنَا أَغْفِرُ الذُّنُوبَ جَمِيعًا، فَاسْتَغْفِرُونِي أَغْفِرْ لَكُمْ، يَا عِبَادِي إِنَّكُمْ لَنْ تَبْلُغُوا ضَرِّي فَتَضُرُّونِي وَلَنْ تَبْلُغُوا نَفْعِي، فَتَنْفَعُونِي، يَا عِبَادِي لَوْ أَنَّ أَوَّلَكُمْ وَآخِرَكُمْ وَإِنْسَكُمْ وَجِنَّكُمْ كَانُوا عَلَى أَتْقَى قَلْبِ رَجُلٍ وَاحِدٍ مِنْكُمْ، مَا زَادَ ذَلِكَ فِي مُلْكِي شَيْئًا، يَا عِبَادِي لَوْ أَنَّ أَوَّلَكُمْ وَآخِرَكُمْ وَإِنْسَكُمْ**

وَجِنَّكُمْ كَانُوا عَلَى أَفْجَرِ قَلْبِ رَجُلٍ وَاحِدٍ، مَا نَقَصَ ذَلِكَ مِنْ مُلْكِي شَيْئًا، يَا عِبَادِي لَوْ أَنَّ أَوَّلَكُمْ وَآخِرَكُمْ وَإِنْسَكُمْ وَجِنَّكُمْ قَامُوا فِي صَعِيدٍ وَاحِدٍ فَسَأَلُونِي فَأَعْطَيْتُ كُلَّ إِنْسَانٍ مَسْأَلَتَهُ، مَا نَقَصَ ذَلِكَ مِمَّا عِنْدِي إِلَّا كَمَا يَنْقُصُ الْمِخْيَطُ إِذَا أُدْخِلَ الْبَحْرَ، يَا عِبَادِي إِنَّمَا هِيَ أَعْمَالُكُمْ أُحْصِيهَا لَكُمْ، ثُمَّ أُوَفِّيكُمْ إِيَّاهَا، فَمَنْ وَجَدَ خَيْرًا، فَلْيَحْمَدِ اللهَ وَمَنْ وَجَدَ غَيْرَ ذَلِكَ، فَلَا يَلُومَنَّ إِلَّا نَفْسَهُ»

Ebu Dherr el-Gifariju radiaAllahu anhu ka transmetuar se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: “*Allahu xhele shanuhu ka thënë:* ***“O robërit e Mi! Unë ia kam ndaluar padrejtësinë vetvetes dhe e kam bërë atë të ndaluar në mesin tuaj, andaj mos i bëni padrejtësi njëri tjetrit!***
***O robërit e Mi! Të gjithë jeni të devijuar, përpos atë që e kam udhëzuar Unë, andaj kërkoni udhëzimin, do t`ju udhëzoj!***
***O robërit e Mi! Të gjithë jeni të uritur, përpos atij që e ushqej Unë, pra, kërkoni që t`ju ushqej dhe do t`ju ushqej!***
***O robërit e Mi, të gjithë ju jeni të zhveshur, përveç atyre që Unë i kam veshur, pra kërkoni veshjen Time dhe Unë do t’ju vesh!***

***O robërit e Mi, ju bëni mëkate natën dhe ditën, e Unë ua fshijë të gjitha mëkatet, pra kërkoni nga Unë falje dhe Unë do t'ju fal!***
***O robërit e Mi, ju nuk arrini dot dëmtimin Tim që të më dëmtoni dhe as mirësinë Time e të më bëni mirë!***
***O robërit e Mi, edhe nëse prej të parit e deri tek i fundit prej njerëzve dhe xhinëve kanë zemrën e më të devotshmit tuaj, kjo nuk do t`i shtonte sundimit Tim asgjë!***
***O robërit e Mi, edhe nëse prej të parit e deri tek i fundit prej njerëzve dhe xhinëve kanë zemrën e më të ligtit tuaj, kjo nuk do t`i pakësonte sundimit Tim asgjë!***
***O robërit e Mi, nëse prej të parit e deri tek i fundit prej njerëzve dhe xhinëve, të tubohen në një vend dhe të më luten dhe Unë i përgjigjem lutjes së çdonjërit prej jush, kjo nuk do të pakësonte nga ajo që kam tek Unë, pos aq sa mund të merr gjilpëra nëse futet në ujin e detit!***
***O robërit e Mi, këto janë veprat tuaja, të cilat tek Unë janë të ruajtura dhe të llogaritura, e për to Unë do t'ju shpërblej. Pra, ai që gjen mirë le t`a falënderojë Allahun, ndërsa ai që gjen keq le të mos e fajësojë askënd pos vetvetes!".***

Shënon Muslimi.[21]

---

[21] Muslimi, "Sahih", kitab Birr ve`s-Sileti ve`l-Adab, bab tahrimu`dh-dhulm, nr.2577;

## *HADITHI I GJASHTËMBËDHJETË (16)*

**عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: " قَالَ اللهُ تَبَارَكَ وَتَعَالَى: أَنَا أَغْنَى الشُّرَكَاءِ عَنِ الشِّرْكِ، مَنْ عَمِلَ عَمَلًا أَشْرَكَ فِيهِ مَعِي غَيْرِي، تَرَكْتُهُ وَشِرْكَهُ "**

Ebu Hurejre radiaAllahu anhu ka transmetuar duke thënë: "Ka thënë Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem: "*Allahu xhel-le shanuhu ka thënë****: "Unë jam aq i pasur, saqë nuk kam nevojë për të pasur shok (rival). Prandaj kush e kryen një vepër për hir të dikujt tjetër ashtu siç e kryen për Mua, nuk do t'ia pranoj atë vepër, e as shokun (të adhuruarin) e tij!".***

Shënon Muslimi.[22]

[22] Muslimi, "Sahih", kitab Zuhd, bab 5, nr.2985;

## *HADITHI I SHTATËMBËDHJETË (17)*

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، يَبْلُغُ بِهِ النَّبِيَّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: " قَالَ اللهُ تَبَارَكَ وَتَعَالَى: يَا ابْنَ آدَمَ أَنْفِقْ أُنْفِقْ عَلَيْكَ "

Ebu Hurejre radiaAllahu anhu ka transmetuar se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu i Lartmadhëruar ka thënë***: *"O biri i Ademit, jep që të të jap Unë ty!".***

Shënojnë Ahmedi, Buhariu dhe Muslimi.[23]

[23] Ahmedi, "Musned", 13/493, nr.8153; Buhariu, "Sahih", kitab Nefekat, bab 1, nr.5352; Muslimi, "Sahih", kitab Zekat, bab 11, nr.993;

## *HADITHI I TETËMBËDHJETË (18)*

**عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، قَالَ اللهُ عَزَّ وَجَلَّ: «سَبَقَتْ رَحْمَتِي غَضَبِي»**

Ebu Hurejre radiaAllahu anhu ka transmetuar se Pejgamberi salallahu alejhi ve selem ka thënë: "*Allahu xhel-le shanuhu ka thënë:* ***"Mëshira Ime ka tejkaluar hidhërimin Tim".***

Shënon Muslimi.[24]

---

[24] Muslimi, "Sahih", kitab Teube, bab 4, nr.2751;

## *HADITHI I NËNTËMBËDHJETË (19)*

**عَنْ أَنَسٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، عَنِ النَّبِيّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَرْوِيهِ عَنْ رَبِّهِ، قَالَ: «إِذَا تَقَرَّبَ العَبْدُ إِلَيَّ شِبْرًا تَقَرَّبْتُ إِلَيْهِ ذِرَاعًا، وَإِذَا تَقَرَّبَ مِنِّي ذِرَاعًا تَقَرَّبْتُ مِنْهُ بَاعًا، وَإِذَا أَتَانِي مَشْيًا أَتَيْتُهُ هَرْوَلَةً»**

Enesi radiaAllahu anhu ka transmetuar se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë atë që ka transmetuar nga Zoti i vet, i Cili ka thënë*:* ***"Nëse robi Im më afrohet një pëllëmbë, i afrohem atij një krah, e nëse më afrohet një krah, i afrohem atij një pash, nëse më vjen duke ecur, Unë do t`i shkoj atij duke nxituar".***

Shënon Buhariu.[25]

[25] Buhariu, "Sahih", kitab Teuhid, nr.7536;

## *HADITHI I NJËZETË (20)*

عَنْ عَبْدِ الرَّحْمَنِ بْنِ عَوْفٍ، قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَقُولُ: " قَالَ اللَّهُ: أَنَا الرَّحْمَنُ وَهِيَ الرَّحِمُ، شَقَقْتُ لَهَا اسْمًا مِنَ اسْمِي، مَنْ وَصَلَهَا وَصَلْتُهُ، وَمَنْ قَطَعَهَا بَتَتُّهُ "

Abdurahman b. Aufi radijallahu anhu ka transmetuar duke thënë: "E kam dëgjuar nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sellem i cili ka thënë: *"Allahu xhel-le shanuhu ka thënë:* ***"Unë jam i Gjithëmëshirshmi (Rahmani), Unë kam krijuar lidhjen farefisnore, emri i të cilit rrjedh nga Emri Im. Kushdo që i mban lidhjet me të afërmit e tij, edhe Unë do t`i mbajë lidhjet me të dhe kush i shkëput lidhjet me ta, edhe Unë do t`i shkëpus lidhet me të".***

Shënojnë Ahmedi, Buhariu në "Edeb", Ebu Davudi, Tirmidhiu dhe Hakimi.[26]

---

[26] Ahmedi, "Musned", 3/198, nr.1659; Buhariu, "Edebu`l-Mufred", nr.53; Ebu Davudi, "Sunen", kitab Zekat, bab Sileti`r-Rahimi, nr.1694; Tirmidhiu, "Sunen", kitab Birr ve`s-Silet, bab ma xhae fi kati`ati`r-rahimi, nr.1914 dhe thotë se ky hadith është Sahih; Hakimi, "El-Mustedrek", 4/173, nr.7265 dhe thotë se hadithi është Sahih sipas kushteve të Muslimit, por ai nuk e ka shënuar;

## *HADITHI I NJËZETENJËTË (21)*

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ  قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: قَالَ اللَّهُ عَزَّ وَجَلَّ: «الْكِبْرِيَاءُ رِدَائِي، وَالْعَظَمَةُ إِزَارِي، فَمَنْ نَازَعَنِي وَاحِدًا مِنْهُمَا، قَذَفْتُهُ فِي النَّارِ»

Ebu Hurejre radijallahu anhu ka transmetuar se Pejgamberi sallallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: “*Allahu xhel-le shanuhu ka thënë:* ***“Kryelartësia është `ridau` (manteli) Im, ndërsa lartmadhëria është `izari` (mbuloja) Ime. Kush më bën konkurencë Mua në këto dy gjëra, do t`a hedh në Zjarr”.***

Shënojnë Ahmedi, Ebu Davudi dhe Ibni Maxheh.[27]

[27] Ahmedi, “Musned”, 12/337, nr.7382; Ebu Davudi, “Sunen”, kitab Libas, bab ma xhae fi`l-kibër (26), nr.4090; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab Zuhd, bab 16, nr.4174;

## *HADITHI I NJËZETEDYTË (22)*

**عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: " قَالَ اللهُ عَزَّ وَجَلَّ: إِنَّ أَحَبَّ عِبَادِي إِلَيَّ، أَعْجَلُهُمْ فِطْرًا "**

Ebu Hurejre radiaAllahu anhu ka transmetuar se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Allahu xhel-le shanuhu ka thënë: **"Robërit e Mi më të dashur, janë ata që më së shumti përshpejtojnë me iftarin".***

Shënojnë Ahmedi, Tirmidhiu dhe Ibni Maxheh.[28]

[28] Ahmedi, "Musned", 12/182, nr.7241 dhe 14/98, nr.8360; Tirmidhiu, "Sunen", kitab Saum, bab 13, nr.700 dhe thotë se hadithi është Hasenu-Garib; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Sijam, bab ma xhae fi ta`xhilil iftar, nr.1698;

## *HADITHI I NJËZETETRETË (23)*

**عَنْمُعَاذُ بْنُ جَبَلٍقال: سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَقُولُ: قَالَ اللَّهُ عَزَّ وَجَلَّ: الْمُتَحَابُّونَ فِي جَلَالِي لَهُمْ مَنَابِرُ مِنْ نُورٍ يَغْبِطُهُمُ النَّبِيُّونَ وَالشُّهَدَاءُ "**

Muadh b. Xhebeli radiaAllahu anhu ka transmetuar duke thënë: "E kam dëgjuar nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili ka thënë: "*Allahu xhel-le shanuhu ka thënë:* ***"Ata që duhen për hir Timin, për ta kam përgatitur ulëse prej drite, të cilëve do t`ua kenë lakmi edhe Pejgamberët dhe shehidët".***

Shënon Tirmidhiu.[29]

[29] Tirmidhiu, "Sunen", kitab Zuhd, bab 53, nr.2397 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih;

## *HADITHI I NJËZETEKATËRTË (24)*

**عَنْ أَبِي أُمَامَةَ عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: قَالَ اللهُ: " أَحَبُّ مَا تَعَبَّدَنِي بِهِ عَبْدِي إِلَيَّ: النُّصْحُ لِي"**

Ebu Umame radiaAllahu anhu ka transmetuar se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: “*Allahu xhel-le shanuhu ka thënë:* ***“(Vepra) më e dashur tek Unë me të cilën mund të më adhuroj robi, është këshillimi për Mua”.***

Shënon Ahmedi me sened të mirë.[30]

[30] Ahmedi, “Musned”, 36/529, nr.22.191;

## *HADITHI I NJËZETEPESTË (25)*

عَنْمُعَاذُ بْنُ جَبَلٍقَالَ:سَمِعْتُ رَسُولَ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَقُولُ: قَالَ اللهُ عَزَّ وَجَلَّ: " وَجَبَتْ مَحَبَّتِي لِلْمُتَحَابِّينَ فِيَّ وَالْمُتَجَالِسِينَ فِيَّ وَالْمُتَزَاوِرِينَ فِيَّ وَالْمُتَبَاذِلِينَ فِيَّ "

Muadh b. Xhebeliradijallahu anhu ka transmetuar duke thënë: "E kam dëgjuar nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili ka thënë: "*Allahu xhel-le shanuhu ka thënë:* ***"Është bërë obligim dashuria Ime ndaj atyre që duhen për hir Timin, ndaj atyre që ulen bashkë për hir Timin, ndaj atyre që japin mes tyre për hir Timin dhe ndaj atyre që vizitohen për hir Timin".***

Shënojnë Ahmedi me sened Sahih, Taberani, Hakimi dhe Bejhekiu në "Shu`abu`l-Iman".[31]

[31] Ahmedi, "Musned", 36/359, nr.22.030; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", vëll.20, fq.80, nr.150; Hakimi, "El-Mustedrek", 4/186, nr.7314 dhe thotë se hadithi është sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit, por ato nuk e kanë shënuar...". Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 11/310, nr.8579;

## *HADITHI I NJËZETEGJASHTË (26)*

**عَنْ ابْنِ عُمَرَ، عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ فِيمَا يَحْكِي عَنْ رَبِّهِ تبَارَكَ وَتَعَالَى قَالَ: " أَيُّمَا عَبْدٍ مِنْ عِبَادِي خَرَجَ مُجَاهِدًا فِي سَبِيلِي، ابْتِغَاءَ مَرْضَاتِي، ضَمِنْتُ لَهُ أَنْ أُرْجِعَهُ بِمَا أَصَابَ مِنْ أَجْرٍ وَغَنِيمَةٍ، وَإِنْ قَبَضْتُهُ أَنْ أَغْفِرَ لَهُ وَأَرْحَمَهُ، وَأُدْخِلَهُ الْجَنَّةَ "**

Ibni Umeri radijallahu anhu ka transmetuar se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: “*Allahu xhel-le shanuhu ka thënë:* ***“Cilido rob prej robërve të Mi, i cili del si muxhahid në rrugën Time, duke synuar kënaqësinë Time, e siguroj se nëse e kthej, do t`a kthejë me atë që ka fituar prej tepricës së mbetur pas betejës, e nëse e marr, do ta fal, do ta mëshiroj dhe do ta fus në Xhenet”.***

Shënojnë Ahmedi me sened Sahih dhe Nesaiu.[32]

[32] Ahmedi, “Musned”, 10/186, nr.5977; Nesaiu, “Sunen”, kitab Xhihad, bab thevabu`s-serijjeti`l-leti tuhfiku, nr.3126;

*HADITHI I NJËZETESHTATË (27)*

**عَنْ أَبَا قَتَادَةَ بْنَ رِبْعِيٍّ أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: قَالَ اللَّهُ عَزَّ وَجَلَّ: «افْتَرَضْتُ عَلَى أُمَّتِكَ خَمْسَ صَلَوَاتٍ، وَعَهِدْتُ عِنْدِي عَهْدًا أَنَّهُ مَنْ حَافَظَ عَلَيْهِنَّ لِوَقْتِهِنَّ أَدْخَلْتُهُ الْجَنَّةَ، وَمَنْ لَمْ يُحَافِظْ عَلَيْهِنَّ فَلَا عَهْدَ لَهُ عِنْدِي»**

Ebu Katade radiaAllahu anhu ka transmetuar se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Allahu xhel-le shanuhu ka thënë:* ***"Unë ia kam bërë obligim ummetit tënd pesë namaze dhe jam besatuar në veten Time se ai i cili vjen duke i ruajtur (duke i falur ato) në kohët e tyre, do t`a fus në Xhenet. Kurse ai i cili nuk i ruan ato (duke mos i falur) ai nuk ka besë (mbrojtje dhe sigurim) te Unë".***

Shënon Ibni Maxheh me sened Hasen.[33]

[33] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Ikameti`s-Salat, bab 194, nr.1403;

## *HADITHI I NJËZETETETË (28)*

عَنْ أَبَا الدَّرْدَاءِ يَقُولُ: سَمِعْتُ أَبَا الْقَاسِمِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَقُولُ: " إِنَّ اللهَ عَزَّ وَجَلَّ يَقُولُ: يَا عِيسَى إِنِّي بَاعِثٌ مِنْ بَعْدِكَ أُمَّةً إِنْ أَصَابَهُمْ مَا يُحِبُّونَ، حَمِدُوا اللهَ وَشَكَرُوا ، وَإِنْ أَصَابَهُمْ مَا يَكْرَهُونَ، احْتَسَبُوا، وَصَبَرُوا، وَلَا حِلْمَ، وَلَا عِلْمَ قَالَ: يَا رَبِّ كَيْفَ هَذَا لَهُمْ وَلَا حِلْمَ، وَلَا عِلْمَ قَالَ: أُعْطِيهِمْ مِنْ حِلْمِي، وَعِلْمِي"

Ebu Derda radijallahu anhu ka transmetuar duke thënë: "E kam dëgjuar Ebu Kasimin sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili ka thënë: "*Allahu xhel-le shanuhu thotë:* ***"O Isa (biri i Merjemes), unë do të dërgojë pas teje një popull, që nëse i godet ajo që e duan, ata falënderojnë dhe janë mirënjohës, e nëse i godet ajo që nuk e pëlqejnë, ata durojnë dhe shpresojnë (në shpërblim) e gjithë kjo pa inspirim dhe pa dituri".*** *Ai thotë: "Po si mundet pa inspirim dhe pa dituri?" Zoti thotë:* ***"Do t`u jap prej inspirimit dhe diturisë Sime".***

Shënojnë Ahmedi dhe Taberani me sened Sahih, si dhe Bejhekiu në "Shu`abu`l-Iman".[34]

---

[34] Ahmedi, "Musned", 45/529, nr.27.545; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 3/311, nr.3252; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 12/336, nr.9480;

## *HADITHI I NJËZETENËNTË (29)*

عَنِ ابْنِ عَبَّاسٍ، عَنْ رَسُولِ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: " قَالَ اللهُ عَزَّ وَجَلَّ: مَنْ عَلِمَ أَنِّيْ ذُو قُدْرَةٍ عَلَى مَغْفِرَةِ الذُّنُوبِ غَفَرْتُ لَهُ، وَلَا أُبَالِي مَا لَمْ يُشْرِكْ بِي شَيْئًا "

Abdullah b. Abasi radiaAllahu anhu ka transmetuar se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu xhel-le shanuhu ka thënë*: ***"Kush e din që Unë kam fuqinë për faljen e mëkateve, do t`ia fal atij dhe nuk mërzitem, përderisa nuk më përshkruan shok".***

Shënojnë Taberani me sened Sahih dhe Hakimi.[35]

[35] Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", mektebetu Ibni Tejmije, Kajro, botimi i tretë, 1994, vëll.11, fq.241, nr.11.615; Hakimi, "El-Mustedrek", 4/291, nr.7676 dhe thotë se "zinxhiri i këtij hadithi është Sahih", por me të nuk pajtohet Dhehebiu duke thënë se Hafs b. Umer el-Adeniju është i dobët;

## *HADITHI I TRIDHJETË (30)*

**عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: " قَالَ اللَّهُ تَعَالَى: إِذَا ابْتَلَيْتُ عَبْدِيَ الْمُؤْمِنَ، وَلَمْ يَشْكُنِي إِلَى عُوَّادِهِ أَطْلَقْتُهُ مِنْ أَسَارِي، ثُمَّ أَبْدَلْتُهُ لَحْمًا خَيْرًا مِنْ لَحْمِهِ، وَدَمًا خَيْرًا مِنْ دَمِهِ، ثُمَّ يُسْتَأْنَفُ الْعَمَلَ".**

Ebu Hurejre radijallahu anhu ka transmetuar se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu xhel-le shanuhu ka thënë*: ***'Kur e sprovoj robin Tim besimtar, nëse nuk ankohet tek ata që e vizitojnë, atëherë e liroj prej asaj sëmundje, më pas ia zëvendësoj mishin me mish më të mirë, gjakun me gjak më të mirë, e pastaj ia fshij mëkatet prej asaj sëmundje".***

Shënojnë Hakimi me sened Sahih dhe Bejhekiu në "Shu`abu`l-Iman".[36]

[36] Hakimi, "El-Mustedrek", 1/500, nr.1290 dhe thotë se ky hadith është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit, por ato nuk e kanë regjistruar"; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 12/331, nr.9473;

## *HADITHI I TRIDHJETËENJËTË (31)*

عَنْ أَنَسُ بْنُ مَالِكٍ قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَقُولُ: "قَالَ اللَّهُ تَبَارَكَ وَتَعَالَى: يَا ابْنَ آدَمَ إِنَّكَ مَا دَعَوْتَنِي وَرَجَوْتَنِي غَفَرْتُ لَكَ عَلَى مَا كَانَ فِيكَ وَلَا أُبَالِي، يَا ابْنَ آدَمَ لَوْ بَلَغَتْ ذُنُوبُكَ عَنَانَ السَّمَاءِ ثُمَّ اسْتَغْفَرْتَنِي غَفَرْتُ لَكَ، وَلَا أُبَالِي، يَا ابْنَ آدَمَ إِنَّكَ لَوْ أَتَيْتَنِي بِقُرَابِ الأَرْضِ خَطَايَا ثُمَّ لَقِيتَنِي لَا تُشْرِكُ بِي شَيْئًا لَأَتَيْتُكَ بِقُرَابِهَا مَغْفِرَةً".

Enes b. Maliku radiaAllahu anhu ka transmetuar dhe ka thënë: "E dëgjova të Dërguarin e All-llahut sal-lallahu alejhi ve sellem duke thënë: ***"****All-llahu i Madhëruar ka thënë:* ***"O biri i Ademit, derisa të më lutesh Mua dhe të shpresosh tek Unë (falje), Unë do të fal çka do që ka ardhur prej teje e nuk mërzitem aspak! O biri i Ademit, nëse mëkatet e tua arrijnë deri në kupën e qiellit e pastaj kërkon falje nga Unë, Unë do të fal e nuk mërzitem aspak! O biri i Ademit, nëse vjen te Unë me mëkate të mëdha sa toka, pastaj më drejtohesh duke mos më bërë shok asgjë (në adhurim) Unë do të dhuroj falje po aq të madhe (sa madhësia e tokës)!"***

Shënon Tirmidhiu me sened Sahih.[37]

[37] Tirmidhiu, "Sunen", kitab Da`avat, bab 98, nr.3551 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib pasi nuk përcillet përmes ndonjë rruge tjetër pos kësaj;

## *HADITHI I TRIDHJETËEDY (32)*

**عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، أَنَّ النَّبِيَّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، قَالَ: "قَالَ رَبُّكُمْ عَزَّ وَجَلَّ: لَوْ أَنَّ عبيدِي أَطَاعُونِي، لَأَسْقَيْتُهُمُ الْمَطَرَ بِاللَّيْلِ، وَأَطْلَعْتُ عَلَيْهِمُ الشَّمْسَ بِالنَّهَارِ، وَلَمَا أَسْمَعْتُهُمْ صَوْتَ الرَّعْدِ "**

Ebu Hurejre radijallahu anhu ka transmetuar se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Zoti i juaj xhel-le shanuhu ka thënë:* ***"Nëse robërit e Mi, do të më nënshtroheshin Mua, do t`u dërgoja atyre shi natën dhe nuk do ua largoja atyre diellin ditën, e as që do ta dëgjonin bubullimën".***

Shënojnë Ahmedi me sened Sahih dhe Hakimi.[38]

---

[38] Ahmedi, "Musned", vëll.14, fq.327, nr.8708; Hakimi, "El-Mustedrek", 2/380, nr.3331 dhe thotë se hadithi është me zinxhir Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar;

## *HADITHI I TRIDHJETËETRE (33)*

عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ قَالَ، أَنَّ النَّبِيَّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، قَالَ: " قَالَ رَبُّكُمْ: أَنَا أَهْلٌ أَنْ أُتَّقَى، فَلَا يُجْعَلْ مَعِي إِلَهٌ، فَمَنْ اتَّقَى أَنْ يَجْعَلَ مَعِي إِلَهًا، كَانَ أَهْلًا أَنْ أَغْفِرَ لَهُ "

Enes b. Maliku radiaAllahu anhu ka transmetuar se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Zoti i juaj ka thënë:* ***"Unë jam më i denjë për të më pasur frikën, andaj mos besoni hyjni tjera krahas Meje. E kush ka frikë që të përshkruajë hyjni tjetër krahas Meje, Unë do t`ia fal atij mëkatet".***

Shënojnë Ahmedi, Tirmidhiu, Nesaiu, Ibni Maxheh dhe Hakimi.[39]

[39]Ahmedi, "Musned", 19/430, nr.12.442; Tirmidhiu, "Sunen", kitab Tefsiru`l-Kur`an, bab sure Mudethir, nr.3339 dhe thotë se hadithi është Hasenu-Garib; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Zuhd, bab 35, nr.4299; Hakimi, "El-Mustedrek", vëll.2, fq.552, nr.3876 dhe thotë se "Zinxhiri i këtij hadithi është Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar", me të pajtohet edhe Dhehebiu;

## *HADITHI I TRIDHJETËEKATËRTË (34)*

عَنْ أَبِي الدَّرْدَاءِعَنْ رَسُولِ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ عَنِ اللَّهِ تَبَارَكَ وَتَعَالَى أَنَّهُ قَالَ: «ابْنَ آدَمَ ارْكَعْ لِي أَرْبَعَ رَكَعَاتٍ مِنْ أَوَّلِ النَّهَارِ أَكْفِكَ آخِرَهُ»

Ebu Derda radiaAllahu anhu ka transmetuar se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu xhele she`nuhu ka thënë:* ***"O biri i Ademit, fali për Mua katër rekate në fillim të ditës, do të mjaftojë për pjesën tjetër të saj".***

Shënon Tirmidhiu me sened Sahih.[40]

[40]Tirmidhiu, "Sunen", kitab Vitr, bab 229, nr.474 dhe thotë se hadithi është Hasenu-Garib;

## *HADITHI I TRIDHJETËEPESTË (35)*

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَعْنِي: " قَالَ اللهُ عَزَّ وَجَلَّ: ابْنَ آدَمَ ، تَفَرَّغْ لِعِبَادَتِي، أَمْلَأْ صَدْرَكَ غِنًى، وَأَسُدَّ فَقْرَكَ، وَإِلَّا تَفْعَلْ، مَلَأْتُ صَدْرَكَ شُغْلًا، وَلَمْ أَسُدَّ فَقْرَكَ "

Ebu Hurejre radiaAllahu anhu ka transmetuar se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: “*Me të vërtetë Allahu xhel-le shanuhu ka thënë:* ***“O biri i Ademit, përpiqu në adhurim ndaj Meje, e Unë do ta mbush gjoksin me pasuri dhe do t`i lajë borxhet (do të largojë varfërinë), e nëse nuk e bën këtë, do të angazhojë duart e tua (me preokupim) dhe nuk do ta lajë borxhin (nuk do të sigurojë nga varfëria)”.***

Shënojnë Ahmedi, Tirmidhiu, Ibni Maxheh dhe Hakimi.[41]

[41] Ahmedi, “Musned”, vëll.14, fq.321, nr.8696; Tirmidhiu, “Sunen”, kitab Sifeti`l-Kijame, bab 30, nr.2474 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab Zuhd, bab 2, nr.4107; Hakimi, “El-Mustedrek”, 2/481, nr.3657 dhe thotë se “hadithi është me zinxhir Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar”, me këtë pajtohet edhe Dhehebiu;

*HADITHI I TRIDHJETËEGJASHTË (36)*

عَنْ أَبِي سَعِيدٍ ، عن النبي ﷺ، قال: " إِنَّ اللَّهَ يَقُولُ: وَإِنَّ عَبْدًا أَصْحَحْتُ لَهُ جِسْمَهُ، وَأَوْسَعْتُ عَلَيْهِ فِي الْمَعِيشَةِ تَمْضِي عَلَيْهِ خَمْسَةُ أَعْوَامٍ لَا يَفِدُ إِلَيَّ إِلَّا مَحْرُومٌ"

Ebu Seid el-Hudriju radijallahu anhu ka transmetuar se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Me të vërtetë Allahu xhel-le shanuhu thotë:* ***"Kur një rob i Imi është i shëndoshë në trupin e tij dhe i sigurtë në vendin e tij dhe për pesë vite nuk e kryen haxhin, ai është i privuar".***

Shënojnë Ebu Ja`la në Musned-in e tij dhe Ibni Hibani me sened Sahih.[42]

---

[42] Ebu Ja`la, "Musned", vëll.1, fq.249, nr.1032; Ibni Hibani, "Sahih", sipas rradhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", vëll.9, fq.16, nr.3703;

## *HADITHI I TRIDHJETËESHTATË (37)*

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: "إِنَّ اللهَ عَزَّ وَجَلَّ قَالَ: أَنَا مَعَ عَبْدِي إِذَا هُوَ ذَكَرَنِي، وَتَحَرَّكَتْ بِي شَفَتَاهُ "

Ebu Hurejre radijallahu anhu ka transmetuar se Pejgamberi sallallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu xhel-le shanuhu ka thënë:* ***"Unë jam me robin Tim përderisa ai më përmend Mua dhe përderisa i lëviz buzët duke e përmendur emrin Tim".***

Shënojnë Ahmedi, Ibni Maxheh dhe Hakimi me sened Sahih.[43]

---

[43] Ahmedi, "Musned", 16/568, nr.10.968; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Edeb, bab fadlu`dh-dhikër (53), nr.3792; Hakimi, "El-Mustedrek", vëll.1, fq.673, nr.1824 dhe thotë se "hadithi është me zinxhir Sahih, porse Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar", me të pajtohet edhe Dhehebiu;

## *HADITHI I TRIDHJETËETETË (38)*

عَنْ أَبِي سَعِيدٍ الخُدْرِيِّ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: " إِنَّ اللَّهَ تَبَارَكَ وَتَعَالَى يَقُولُ لِأَهْلِ الجَنَّةِ: يَا أَهْلَ الجَنَّةِ؟ فَيَقُولُونَ: لَبَّيْكَ رَبَّنَا وَسَعْدَيْكَ، فَيَقُولُ: هَلْ رَضِيتُمْ؟ فَيَقُولُونَ: وَمَا لَنَا لاَ نَرْضَى وَقَدْ أَعْطَيْتَنَا مَا لَمْ تُعْطِ أَحَدًا مِنْ خَلْقِكَ، فَيَقُولُ: أَنَا أُعْطِيكُمْ أَفْضَلَ مِنْ ذَلِكَ، قَالُوا: يَا رَبِّ، وَأَيُّ شَيْءٍ أَفْضَلُ مِنْ ذَلِكَ؟ فَيَقُولُ: أُحِلُّ عَلَيْكُمْ رِضْوَانِي، فَلاَ أَسْخَطُ عَلَيْكُمْ بَعْدَهُ أَبَدًا "

Ebu Seid el Hudriu radiaAllahu anhu ka transmetuar se i Dërguari i All-llahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"All-llahu do t'u thotë banorëve të Xhenetit:* ***"O banorë të Xhenetit!"*** *Ata do të thonë:"Zoti ynë, po të përgjigjemi, jemi nën dëshirën e kërkesës Tënde dhe mirësia gjendet në duart Tua". Atëherë All-llahu do të thotë:* ***"A jeni të kënaqur plotësisht?"*** *Ata do të përgjigjen: "O Zot, si të mos jemi të kënaqur, kur Ti na ke dhënë atë që nuk ia ke dhënë asnjërës prej krijesave Tua?" All-llahu do të thotë:* ***"A nuk dëshironi që t'u jap diçka tjetër, më të mirë se kjo?"*** *Ata do të përgjigjen: "O Zot, çka mund të jetë më e mirë se kjo që na e*

*ke dhënë?" Ai do të thotë:* ***"Unë do ta bëj që kënaqësia Ime të zbresë mbi ju, dhe pas kësaj më nuk do të Jem i hidhëruar me ju!".***

Shënojnë Ahmedi, Buhariu, Muslimi dhe Tirmidhiu.[44]

[44] Ahmedi, "Musned", 18/348, nr.11.835; Buhariu, "Sahih", kitab Rikak, bab 51, nr.6549; Muslimi, "Sahih", kitab Xheneti ve sifeti ne`imiha ve ehliha, bab 2, nr.2829; Tirmidhiu, "Sunen", kitab Sifeti`l-Xhenneh, bab 18, nr.2564 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih;

## *HADITHI I TRIDHJETËENËNTË (39)*

عَنْ أَنَسَ بْنَ مَالِكٍ رَضِيَ اللَّهُ ، عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: " يَقُولُ اللَّهُ تَعَالَى لِأَهْوَنِ أَهْلِ النَّارِ عَذَابًا يَوْمَ القِيَامَةِ: لَوْ أَنَّ لَكَ مَا فِي الأَرْضِ مِنْ شَيْءٍ أَكُنْتَ تَفْتَدِي بِهِ؟ فَيَقُولُ: نَعَمْ، فَيَقُولُ: أَرَدْتُ مِنْكَ أَهْوَنَ مِنْ هَذَا، وَأَنْتَ فِي صُلْبِ آدَمَ: أَنْ لاَ تُشْرِكَ بِي شَيْئًا، فَأَبَيْتَ إِلَّا أَنْ تُشْرِكَ بِي"

Enes b. Maliku radiaAllahu anhu ka transmetuar nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili ka thënë: *"I thotë Allahu i Lartësuar banorit të zjarrit i cili do të ketë dënimin më të lehtë në Ditën e Kiametit:* ***"Sikur të kishe (pasuri) sa ka e gjithë toka, a do ta sakrifikoje atë për të shpëtuar?"*** *Thotë: "Po". I thotë:* ***"Kërkova prej teje më lehtë se kjo, gjersa ti ishe në shpinën e Ademit alejhi`s-selam (e ajo ishte) që të mos më përshkruash Mua shok, por ti insistoje të adhuroje tjerë krahas Meje"***.

Shënojnë Buhariu dhe Muslimi.[45]

[45] Buhariu, "Sahih", kitab Rikak, bab 51, nr.6557; Muslimi, "Sahih", kitab Sifeti`l-Kijame, bab 10, nr.2805;

## *HADITHI I KATËRDHJETË (40)*

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: إِنَّ اللهَ يَقُولُ يَوْمَ الْقِيَامَةِ: «أَيْنَ الْمُتَحَابُّونَ بِجَلَالِي، الْيَوْمَ أُظِلُّهُمْ فِي ظِلِّي يَوْمَ لَا ظِلَّ إِلَّا ظِلِّي»

Ebu Hurejre radiaAllahu anhu ka transmetuar se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Do të thotë Zoti në Ditën e Kijametit*: ***"Ku janë ata që janë dashur për hir Timin në këtë botë? Sot do t`i fus nën hije, ku nuk ka hije tjetër përpos hijes Sime".***

Shënojnë Ahmedi dhe Muslimi.[46]

[46] Ahmedi, "Musned", 12/168, nr.7231; Muslimi, "Sahih", kitab Birr ve Silet, bab 12, nr.2566;

*Indeksi i fjalëve të panjohura:*

*Abdes – Pastrimi fizik i disa gjymtyrëve të trupit që realizohet para adhurimeve të caktuara, si falja e namazit, prekja e Mus`hafit, rrotullimi rreth Qabesë së Bekuar, etj;*

*Ajet – është një paragraf i caktuar i Kuranit;*

*Alejhi selam – Mbi të qoftë paqja e Zotit*

*Autorët e gjashtë koleksioneve – Bëhet fjalë për autorët e gjashtë koleksioneve më të njohura që kanë përmbledhur hadithet e Muhamedit alejhi selam siç janë: Sahihu i Buhariut, Sahihu i Muslimit, Suneni i Ebu Davudit, Suneni i Tirmidhiut, Suneni i Nesaiut dhe Suneni i Ibni Maxhes;*

*Farz – Detyrë obligative e caktuar nga Zoti që duhet t`a kryejë çdo besimtarë në mënyrë të domosdoshme;*

*Hadith – fjalë apo thënie të Muhamedit alejhi selam;*

*Hasen – i mirë;*

*Kurani – Libri i fundit i Zotit xh.sh. që i është shpallur Pejgamberit të fundit Muhamedit alejhi selam;*

*Leuhi mahfudh – Pllaka e ruajtur;*

*Melek – Engjëll;*

*Mus`haf – Libër në të cilin janë shkruar fjalët e Zotit (Kurani);*

*Mutefekun alejhi – Hadith për të cilin janë unikë për vërtetësinë e tij edhe Buhariu edhe Muslimi dhe që e kanë shënuar në veprat e tyre që të dy;*

*Namaz – fjalë persiane që përdoret për të aluduar mbi adhurimin dhe lutjen ditore që kryhet pesë herë në ditë me veprime të caktuara;*

*Pejgamber – fjalë persiane që nënkupton "I Dërguari i Zotit";*

*Radijallahu anhu – Mbi të qoftë kënaqësia e Zotit;*

*Sahabi – Shokët e Pejgamberit alejhi selam;*

*Sahih – i saktë, i vërtetë, burimor, autentik;*

*Sal-lallahu alejhi ve sel-lem – Mbi të qofshin lavdërimet dhe përshëndetjet tona;*

*Sened – zinxhir i transmetuesve të hadithit;*

*Shirk – T`i përshkruash Zotit ortak apo rival;*

*Sure – kaptinë e Kuranit;*

*Tabiin – Gjenerata e dytë pas Pejgamberit alejhi selam të cilët i takuan shokët e Pejgamberit alejhi selam por nuk e kanë parë atë personalisht;*

*Xhehenem – Ferri;*

*Xhel-le sha`nuhu – I Lartmadhëruar;*

*Xhenaze – Kufomë;*

*Xhenet – Parajsë;*

*LITERATURA E KONSULTUAR:*

1. BEJHEKIU, Ahmed b. Husejn b. Ali n. Musa el-Husreuxhirdi el-Hurasani, "Shu`abu`l-Iman", Mektebetu`r-Rushd, Rijad, botimi i parë, 2003;
2. BELBAN, el-Farisi el-Hanefi Alaudin Ali Ibni, "Ihsan fi tekrib Sahih Ibni Hiban", Muessesetu`r-Risale, Bejrut, botimi i parë, 1988;
3. BUHARI, Ebu Abdullah b. Ismail b. Ibrahim, "Sahih", Elfa, Kajro, botimi i parë, 2010;
4. BUHARI, Ebu Abdullah b. Ismail b. Ibrahim, "Edebu`l-Mufred", përktheu Hanife Dauti, Dëshmia botime, Shkup, 2010;
5. EBU DAVUD, Sulejman b. Esh`ath b. Is`hak el-Ezdij es-Sixhistani, "Sunen", Darus-Selam, Rijad, botimi i parë, 1999;
6. EBU JA`LA, Ahmed b. Ali b. Muthenna el-Meusiliju, "Musned", Daru`l-Ma`rife, Bejrut, botimi i parë, 2005;
7. GAURI, Abdulmaxhid El-, "Mausuatil ulumil hadith", Daru Ibni Kethir, Damask-Bejrut, botimi i parë, 2007;
8. HANBELI, Ebu Abdullah esh-Shejbani, Ahmed b. Muhamed b. Hilal b. Esed, "Musned", tahkik Shuajb

el-Arnauti etj, Muessesetu`r-Risale, Bejrut, botimi i parë, 2001;

9. HAKIMI, Ebu Abdullah Muhamed b. Abdullah en-Nisaburi, “El-Mustedrek ale`s-Sahihejn”, Daru`l-kutubi`l-ilmije, Bejrut, botimi i dytë, 2002;
10. IBNI MAXHEH, Ebu Abdullah Muhamed b. Jezid el-Kazneviju, “Sunen”, Darul-Fikër, Bejrut, botimi i parë, 2003;
11. KARIU, Mulla Ali el-“Minahu`r-Raudu`l-ez`her fi sherhi`l-fikhu`l-ekber”, Darul Beshairu`l-Islamije, Bejrut, botimi i parë, 1998;
12. KARIU, Mulla Ali el, “El-Ethmaru`l-xhenije fi esmail-hanefije”, botimi i parë, Irak, 2009;
13. KARIU, Mulla Ali el, “Envaru`l-Kuran ve esraru`l-Furkan”, tahkik dr. Naxhi Suvejd, Darul Kutubil-Ilmije, Bejrut, 1971;
14. KARIU, Mulla Ali el, “Sherhu`sh-Shifa li Kadi Ijad”, Darul Kutubil-Ilmije, Bejrut, botimi i parë, 2001;
15. KARIU, Mulla Ali el, “Mirkatu`l-Mefatih”, Darul Kutubil-Ilmije, Bejrut, botimi i parë, 2001;
16. KARIU, Mulla Ali el, “Ehadithul Kudsijeti`l-erbeinijeti”, tahkik ve tahrixh Ebu Is`hak el-Huvejni, mektebetu`s-sahabe, Xhide;

17. KEUTHERIU, Zahid, “Fikh ehlul Irak ve hadithuhum”, mektebetul ez`herijete, li turath, tahkik Abdulfetah ebu Gude;
18. MALIK, Malik b. Enes b. Malik b. Ebu Amir b. Amër b. Harith, “El-Muvetta”, muessesetu`l-Muhtar, Kajro, botimi i parë, 2006;
19. MEKI, El- “Reudatul Behijjetu fi sherhi`l- ehadithul Kudsijeti`l- erbeinijeti”, Darul Beshairul-Islamije, Bejrut, botimi i parë, 2003;
20. MEMISHI, Isa “Fjalor arabisht-shqip”, Logos A, Shkup, 2014;
21. MENSHAVI, Muhamed, “Kamus Mustalahatu`l-hadithu`n-Nebevij”, Daru`l-Fadile, Kajro;
22. MUSLIMI, Ebu Husejn Muslim b. Haxhaxh el-Kushejri en-Nisaburi, “Sahih”, Daru Ibni Hazëm, Kajro, botimi i parë, 2010;
23. “El-Mu`xhemu`l-Vesit”, botimi i dytë, Kajro, 1973;
24. NESAIU, Ebu Abdurahman, Ahmed b. Shuajb b. Ali b. Sinan, “Sunen”, Darus-Selam, Rijad, botimi i parë, 1999;
25. SULEJMI, Amër Abdulmun`im, “Tejsiru Ulumi`l-Hadith”, Daru Dija;

26. TABERANI, Ebu Kasim Sulejman b. Ahmed b. Ejub b. Metir, “Mu`xhemu`l-Kebir”, Mektebetu Ibni Tejmije, Kajro, botimi i tretë, 1994;
27. TABERANI, Ebu Kasim Sulejman b. Ahmed b. Ejub b. Metir, “Mu`xhemu`l-Euset”, Daru`l-Haramejni, Kajro, 1995;
28. TIRMIDHIU, Ebu Isa Muhamed b. Isa b. Surete, “Sunen”, Daru`l-Fikër, Bejrut, 2008;

*Përmbajtja:*